# Kuptimi i fjalës
# "La ilahe il-lAllah"

nga:

Shejh Abdul Aziz ibn
Abdullah ibn Bazi
-Allahu e mëshiroftë-

Falënderimi i takon vetëm Allahut, Zotit të botëve, paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të Dërguarin tonë mbi familjen e tij, mbi shokët e tij dhe mbi të gjithë ata të cilët e ndjekin rrugën e tij deri në ditën e Kijametit, më pastaj:

Shpjegimi i fjalës La ilahe il-lAllah kjo fjalë është shtylla e fesë dhe më e rëndësishmja e saj, me këtë fjalë Allahu bëri dallim në mes besimtarit dhe pabesimtarit, në këtë fjalë thirrën të gjithë të dërguarit, për hir të kësaj fjale Allahu i zbriti librat e Tij dhe për hir të saj Allahu i krijoi xhinnët dhe njerëzit, në këtë fjalë thirri babai jonë Ademi -alejhi salatu ve selam- dhe eci në të ai dhe pasardhësit e tij deri në kohën e Nuhut, pastaj ndodhi shirku në kohën e Nuhut dhe Allahu e dërgoi Nuhin -alejhi selam- për ti thirrur njerëzit në njësimin e Allahut dhe iu tha atyre: "O populli im, adhurojeni All-llahun, nuk keni të adhuruar tjetër pos Tij. (A`raf, 59)

Po kështu Hudi, Salihu, Ibrahimi, Luti, Shuajbi dhe të dërguarit e tjerë të gjithë i thirrën popujt e tyre në këtë fjalë, në njësimin e Allahut, në adhurimin e sinqertë të Tij dhe largimi nga çdo lloj adhurimi tjetër përveç Allahut, i fundit prej tyre, vula e profetëve dhe më i dalluari nga të gjithë këta është i Dërguari jonë Muhammedi -salAllahu alejhi ve selem- të cilin Allahu e dërgoi tek populli i tij me këtë fjalë dhe iu tha popullit të tij: O Populli im: Thoni: "La ilahe il-lAllah do të shpëtoni" Pjgamberi -alejhi selam- i urdhëroi popullin e tij që ta adhurojnë vetëm Allahun pa i bërë shok në adhurimin e Tij, mirëpo ata iu përgjigjen: A mendon ai t'i bëjë zotat Një Zot? Vërtet, kjo është gjë shumë e çuditshme! (Sad,5), ata i adhuronin idhujt, putat, statujat, evlijat, pemët, gurët e të ngjashme si këto, thernin për ta, betoheshin para tyre, kërkonin prej tyre kryerjen e nevojave të tyre dhe shërimin e sëmundjeve të tyre, kështu që e mohuan dhe nuk e pranuan këtë fjalë sepse e dinin se kjo fjalë ua hedh poshtë idhujt dhe adhurimet e tyre të kota.

Thotë Allahu i Lartësuar në suren Saffat: Kur u thuhej atyre: "Nuk ka të adhuruar tjetër përveç All-llahut, ata e mbanin veten lart. Dhe thoshin: "A do t'i braktisim ne zotat tanë për një poet të çmendur?" (Saffat, 35-36), ata e emërtuan Pejgamberin -alejhi selam- poet, të çmendur, për shkak të devijimit të tyre dhe inatit që kishin sepse ata e dinin se Muhammedi -alejhi selam- ishte njeriu më i sinqertë në fjalët e tij dhe se ai ishte besnik dhe i besueshëm, ishte më i mençuri në mesin e tyre dhe e dinin se ai nuk ishte poet, mirëpo injoranca, padrejtësia, armiqësia, teprimi dhe gënjeshtra bëri që ata ta quajnë kështu, prandaj secili i cili nuk e realizon këtë fjalë nuk ia dinë kuptimin e saj dhe nuk punon me të ai njeri nuk quhet Musliman.

Musliman është ai cili e njëson Allahun dhe e veçon vetëm atë me adhurim duke u larguar nga çdo lloj adhurimi tjetër, falet vetëm për Allahun, agjëron vetëm për Të, i lutet vetëm atij, kërkon ndihmë vetëm prej Tij, betohet vetëm në të dhe ther kurban vetëm për hir të Tij dhe adhurimet tjera të gjitha i kryen vetëm për Allahun

e Madhëruar, muslimani është i bindur se vetëm Allahu e meriton adhurimin dhe se askush tjetër nuk e meriton adhurimin përveç Tij pa marr parasysh kush është ai qoftë pejgamber, melaqe, evlija, statujë, pemë, xhinn apo të tjerë askush tjetër nuk e meriton adhurimin dhe adhurimi është e drejtë vetëm e Allahut, për këtë Allahu i Lartësuar thotë: Zoti yt ka dhënë urdhër të prerë që të mos adhuroni tjetër pos Tij. (Isra,23) d.m.th: Allahu ka urdhëruar dhe këshilluar që mos të adhurohet tjetër kush pos Tij dhe ky është kuptimi i fjalës"La ilahe il-lAllah" se s´ka të adhuruar tjetër me meritë përveç Allahut, kjo fjalë përmban në vete dy gjëra:

- Mohimin dhe
- Pohimin

- Mohimi i ndonjë të adhuruari tjetër përveç Allahut dhe
- Pohimi se vetëm Allahu e meriton adhurimin dhe askush tjetër përveç Tij

Pra, adhurimi i dikujt tjetër përveç Allahut është batil (i kotë) dhe i pa pranuar kurse adhurimi vetëm i Allahut pa i bërë shok është i pranuar dhe i vërtetuar në Kuran, sikur thotë Allahu i Lartëmadhëruar: Kjo, ngase All-llahu është Ai i vërteti, dhe atë që lusin ata pos Tij është e kotë. (Haxh,62), adhurimi është vetëm për Allahun dhe për askënd tjetër pos tij, kurse adhurimin që pabesimtarët ia bëjnë tjetërkujt përveç Allahut është humbje dhe vendosja e një gjëje jo në vendin e duhur, thotë Allahu i Madhëruar: O njerëz, adhurojeni Zotin tuaj, i cili ju krijoi juve edhe ata që ishin para jush ashtu që të jeni të devotshëm (të shpëtuar). (Bekare, 21) Thotë Allahu në suren Fatiha e cila është surja më madhështore: Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm te Ti kërkojmë ndihmë! (Fatiha, 5) Allahu i urdhëroi besimtarët që të thonë kështu: Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm te Ti kërkojmë ndihmë!...Që donë të thotë: Vetëm ty të adhurojmë dhe vetëm nga Ti ndihmë kërkojmë, po ashtu thotë Allahu Fuqiplotë: Adhurojeni All-llahun e mos i shoqëroni Atij asnjë send. (Nisa, 36) Po ashtu thotë Allahu Fuqiplotë: E duke qenë se ata nuk ishin të urdhëruar me tjetër, pos që ta adhuronin All-llahun me një adhurim të sinqertë ndaj Tij, që të largohen prej çdo besimi të kotë. (Bejjineh, 5) Po ashtu thotë Allahu Fuqiplotë: Andaj ti adhuroje All-llahun duke qenë i sinqertë në adhurimin e Tij! Vini re! Adhurim i sinqertë është vetëm ai për All-llahun! (Zumer, 2-3) Dhe shumë e shumë ajete të tjera të panumërta të gjitha argumentojnë se vetëm Allahu i Lartësuar është Ai i cili e meriton adhurimin dhe se askush tjetër nuk ka hise në të dhe ky është kuptimi i fjalës La ilahe il-lAllah, shpjegimi i saj dhe e vërteta e saj është që të veçohet Allahu me adhurim dhe të mohohet adhurimi i çdo kujt tjetër përveç Allahut.

Është e njohur se adhurimi i tjetër kujt përveç Allahut ka ndodhur më herët dhe ndodh edhe sot, adhurohen idhujt, statujat më herët është adhuruar faraoni krahas Allahut, janë adhuruar melaiket krahas Allahut, janë adhuruar të dërguarit krahas Allahut, janë adhuruar njerëzit e mirë krahas Allahut, të gjitha këto kanë ndodhur mirëpo ky lloj adhurimi ka qenë i kotë dhe në kundërshtim me të vërtetën, prandaj adhurues i cili e meriton adhurimin është vetëm Allahu i Lartësuar.

Fjala "La ilahe il-lAllah" përmban në vetë mohim dhe pohim siç e cekëm me herët, mohimi i adhurimit të dikujt tjetër përveç Allahut kushdo qoftë ai dhe pohimi se adhurimi i takon vetëm Allahut, sikur e tregon Allahu për Ibrahimin mikun e Allahut i cili i ka thënë babait dhe popullit të tij: (Përkujto, o i dërguar) Kur Ibrahimi babait të vet dhe popullit të tij i tha: "Unë jam i larguar prej asaj që adhuroni ju, përveç Atij që më krijoi, dhe që Ai do të më drejtojë!" Dhe ai (Ibrahimi) e la të përjetshme atë fjalë (besimin në një Zot) ndër pasardhësit e vet, me shpresë që ata të kthehen prej rrugës së gabuar në rrugën e drejtë (Zuhruf, 26-28), Ju e keni shembullin më të mirë te Ibrahimi dhe te ata që ishin me të, kur i thanë popullit të vet: "Ne tërhiqemi prej jush dhe prej asaj që adhuroni, pos All-llahut, nuk besojnë tuajën, prandaj ndërmjet nesh e jush është e hapët armiqësia e urrejtja derisa ta besoni vetëm All-llahun, Një!" (Nuk e keni shembull) Me përjashtim të fjalës së Ibrahimit thënë babait të vet: "Unë do të kërkoj falje për ty, po unë nuk kam në dorë asgjë për ty te All-llahu!" Zoti ynë, vetëm Ty të jemi mbështetur, vetëm nga Ti jemi të kthyer dhe vetëm te Ti është e ardhmja! (Mumtehine, 4) Kjo ishte thënia e të gjithë të dërguarve të Allahut, sepse fjala e Allahut të Lartësuar: Ju e keni shembullin më të mirë te Ibrahimi dhe te ata që ishin me të, d.m.th: të gjithë Pejgamberët, të gjithë ishin me të prej të parit të pejgamberëve deri tek i fundit sepse thirrja (daweti) i tij ishte edhe thirrja (daweti) i tyre dhe feja e tyre ishte distancimi nga adhurimi i dikujt tjetër përveç Allahut, besimtari distancohet nga një gjë e tillë dhe e kundërshton atë dhe beson se vetëm Allahu e meriton adhurimin dhe për këtë Allahu tha në ajetin paraprak për Ibrahimin se ai i kishte thënë babait dhe popullit të tij: "Unë jam i larguar prej asaj që adhuroni ju, përveç Atij që më krijoi, Ai është Allahu Fuqiplotë i cili e krijoi atë dhe i krijoi të gjithë të tjerët kështu që Ibrahimi nuk distancohej nga adhurimi i Allahut por distancohej nga adhurimi i dikujt tjetër përveç Allahut, Allahu është Ai i cili i krijoi të gjitha krijesat, i solli në këtë botë nga mos ekzistenca, iu dhuroi dhunti të shumta, prandaj vetëm Ai e meriton adhurimin i Lartësuar dhe i Madhëruar qoftë vetëm Ai, kjo është ajo çfarë argumenton kjo fjalë, kuptimi, shpjegimi dhe e vërteta e saj është që të distancohet besimtari nga adhurimi i çdokujt tjetër përveç Allahut, kundërshtimi i saj, bindja në prishjen e atij adhurimi dhe besimi se vetëm Allahu e meriton adhurimin, ky është kuptimi i fjalës së Allahut të Lartësuar: E kush nuk i beson të pavërtetat e i beson All-llahut, ai është kapur për lidhjen më të fortë, e cila nuk ka këputje. All-llahu është dëgjues i dijshëm. (Bekare, 256)

Kurse kuptimi i fjalës - Të mohosh Tagutin është: Ta kundërshton adhurimin e çdo kujt i cili adhurohet përveç Allahut dhe distancimi prej atij adhurimi, tagut është emër i çdo sendi i cili adhurohet përveç Allahut, çdo adhurues përveç Allahut emërtohet tagut, idhujt, gurët, pemët, yjet adhurohen përveç Allahut dhe të gjitha konsiderohen tagut, po kështu kush adhurohet dhe është i kënaqur me adhurimin që ia bëjnë atij si p.sh: Faraoni, Nemrudi dhe të ngjashmit si këta të dy iu thuhet taguta, gjithashtu shejtanët emërtohen tagut sepse thërrasin në shirk (adhurimin e tjetër kujt pos Allahut).

Kurse sa i përket atij i cili adhurohet përveç Allahut dhe nuk është i kënaqur me adhurimin që ia bëjnë atij siç janë: Pejgamberët, njerëzit e mirë, melaiket këta nuk konsiderohen taguta mirëpo tagut është shejtani dhe secili i cili thirr që të adhurohet, kurse pejgamberët, njerëzit e mirë, melaiket këta janë të distancuar nga një gjë e tillë dhe nuk konsiderohen taguta sepse këta e kundërshtojnë adhurimin që ia bëjnë atyre dhe ua kanë tërhequr njerëzve vërejtjen prej një gjëje të tillë dhe ua kanë sqaruar krijesave se adhurimi është vetëm për Allahun e Lartëmadhëruar, sikur thotë Allahu për këtë: "E kush e mohon tagutin". D.m.th. e mohon adhurimin e dikujt tjetër përveç Allahut, distancohet nga ai dhe e kundërshton atë dhe ua sqaron njerëzve se ai adhurim është i kotë: "Dhe i beson All-llahut" d.m.th. beson se Allahu është Ai i cili e meriton adhurimin dhe është Zot i botëve dhe se ai është i Gjithëdituri dhe Zot i çdo gjëje dhe pronar i saj, i Njohur për çdo send dhe Ngadhënjimtari i cili është mbi krijesat e Tij, i cili qëndron mbi Arsh mbi shtatë qiejt kurse me diturin e Tij është në çdo vend dhe vetëm Allahu e meriton adhurimin, prandaj nuk plotësohet Imani (besimi) dhe nuk është në rregull përveç se duke u distancuar nga çdo lloj adhurimi që kryhet për dikë tjetër përveç Allahut, të kundërshtohet dhe besimi në kotësinë e atij adhurimi dhe të besohet se vetëm Allahu është ai i cili e meriton adhurimin, ky është kuptimi i fjalës së Allahut të Madhëruar në suren Haxh: Kjo, ngase All-llahu është Ai i vërteti, dhe atë që lusin ata pos Tij është e kotë. (Haxh, 62) Po kështu fjala e Allahut: O njerëz, adhurojeni Zotin tuaj. Pastaj fjala e Allahut të Madhëruar: Adhurojeni All-llahun e mos i shoqëroni Atij asnjë send. Pastaj fjala e Allahut të Madhëruar: E duke qenë se ata nuk ishin të urdhëruar me tjetër, pos që ta adhuronin All-llahun me një adhurim të sinqertë ndaj Tij, që të largohen prej çdo besimi të kotë... etj...

Njerëzit në kohën e Ademit dhe pas tij për dhjet shekuj me radhë të gjithë qëndruan në Teuhid siç tregon Ibn Abassi -radijAllahu anhuma- pastaj ndodhi shirku në popullin e Nuhut kështu që ata e adhuruan bashkë me Allahun Veddan, Suwan, Jeuken, Jeguthen dhe Nesran siç e tregon këtë Allahu në suren Nuh, pastaj Allahu e dërgoi tek ky popull Nuhin -alejhi salatu ve selam- i thërriste në njësimin e Allahut, ua tërhiqte vërejtën nga dënimi i Allahut dhe ua përkujtonte dhuntitë e Allahut që ua kishte dhurua atij populli, ata vazhduan në arrogancën, kufirin (mohimin) dhe

devijimin e tyre dhe nuk i besuan atij përveç se një pakice, shumica bën mendjemadhësi dhe e mohuan atë me të cilën erdhi ky i dërguar sikur e tregon këtë Allahu në librin e tij madhështor se si i kishte dënuar ata duke i shkatërruar me ujë duke i vërshuar ata, çfarë bëri Allahu me ta? Allahu i shkatërroi dhe u zhduki nga faqja e dheut me Tufan me ujë i cili e mbushi tokën duke u ngritur mbi kodra dhe kështu Allahu e përmbyti secilin kafir (mohues) në Allahun dhe secilin i cili e kundërshtoi të dërguarin, Nuhin -alejhi selam- dhe nuk shpëtoi asnjë përveç atyre që ishin në anije me Nuhin, sikur tregon Allahu për këtë: Ndërsa atë vetë dhe të tjerët që ishin në anije, i shpëtuam dhe Ne atë (ngjarje) e bëmë argument për tërë botën. (Ankebut, 15) Ky ishte dënimi i tyre në këtë botë kurse në botën tjetër i pret dënim më i rënd e ai është dënimi me zjarr të Xhehnemit Allahu na ruajt.

Pastaj pas tyre erdhi populli i Adit, Allahu këtij populli ia dërgoi Hudin për pejgamberë, mirëpo ata e ndoqën rrugën e popullit të Nuhit në kryeneçësi, kufër (mohim) dhe të devijuar nga rruga e Allahut, Allahu ua dërgoi atyre si dënim një erë të fort dhe u shkatërruan deri tek i fundit i tyre dhe nuk shpëtoi asnjë prej tyre përveç atyre që i besuan Hudit -alejhi selam- dhe këta ishin një pakicë shumë e vogël.

Pastaj pas tyre erdhi populli i Salihut që quhej Themud edhe këta e ndiçën rrugën e dy popujve të mëhershëm popullit të Hudit dhe Nuhit, i kundërshtuan të dërguarit dhe u bën mendjemëdhenj ndaj të vërtetës kështu që Allahu ua dërgoi atyre një furtunë dhe një krismë derisa s'mbeti asnjë nga ata që mohuan dhe nuk shpëtoi askush përveç atyre që i kishin besuar Salihut -alejhi salatu ve selam-.

Pastaj pas tyre erdhën popuj të tjerë: Populli i Ibrahimit, i Lutit, i Shuajbit, i Jakubit, Is`hakut, Jusufit, pastaj pas tyre erdhi populli i Musës, Harunit, Davudit, Sulejmanit dhe të dërguar të tjerë të gjithë i thirrën popullin e tyre në Teuhid (Njësimin e Allahut) ashtu siç ishin urdhëruar, Allahu për këtë thotë: Ne dërguam në çdo popull të dërguar që t'u thonë: "Adhuroni vetëm All-llahun, e largojuni djajve (adhurimit të tyre)!" (Nahl, 36) Po ashtu thotë Allahu i Lartësuar: Ne nuk dërguam asnjë të dërguar para teje e të mos i kemi shpallur atij se: Nuk ka zot tjetër përveç Meje, pra më adhuroni!" (Enbija, 25) Të gjithë pejgamberët e transmetuan këtë fjalë tek popujt e tyre, ua sqaruan atë që kërkohej nga kjo fjalë, të dërguarit e komunikuan shpalljen dhe e dërguan në vend amanetin e Allahut, i këshilluan popujt e tyre dhe ua sqaruan kuptimin e fjalës La ilahe il-lAllah, ata iu thanë popujve të tyre se është obligim që vetëm Allahu të adhurohet me një adhurim të sinqertë dhe se vetëm ai është i cili e meriton adhurimin dhe askush tjetër përveç Tij dhe se idhujt, pemët, gurët, statujat, yjet, xhinnët, njerëzit dhe krijesat e tjera asnjë nga to nuk bën të adhurohet sepse adhurimi është obligim që të kryhet vetëm për Allahun.

Faraoni pasi që bëri arrogancë, mendjemadhësi, inati dhe e kundërshtoi Muasin dhe doli për ta mbytur atë, Allahu e drejtoi atë kah deti e hodhi në det dhe e mbyti atë dhe ushtrinë e tij për një çast të vetëm, ky ishte dënimi i tyre në këtë botë kurse në botën tjetër ata do ta kenë një dënim më të rënd në zjarr, kërkojmë nga Allahu falje dhe shpëtim.

Gjithashtu i Dërguari jonë -salAllahu alejhi ve selem- i thirri njerëzit në adhurim të Allahut dhe e përgëzoi me xhennet atë që besonte kurse e kërcënonte me zjarr të xhehenemit atë që mohonte, kështu që besoi kush besoi edhe pse ishin pakicë në Meke pastaj për shkak të mundimeve që ia bënin kurejshit muslimanëve Muhammedit dhe shokëve të tij, Allahu i urdhëroi ata që të bënin hixhret (shpërngulje) për në Medine, bëri hixhret në Medine bashkë me ata të cilët besuan kështu që Medina u bë shtëpi (vend) e hixhretit dhe kryeqyteti i parë i muslimanëve, në këtë vend u përhap feja e Allahut dhe në të u ngrit tregu i Xhihadit pas një lodhje të madhe dhe mundimeve të rënda që ua kishin bërë kurejshit dhe të tjerët të Dërguarit -salAllahu alejhi ve selem- dhe besimtarëve që ishin me të gjatë periudhës Mekase.

E gjithë kjo kishte ndodhur vetëm për fjalën "La ilahe il-lAllah" të gjithë të dërguarit thirrën në këtë fjalë dhe Muhammedi i dërguari i fundit thirri në këtë fjalë, thirri në besimin e kësaj fjale dhe në bindjen e kuptimit të saj dhe në kotësinë e çdo gjëje që adhurohet përveç Allahut, kundërshtimi i tyre dhe veçimi i Allahut të vetëm me adhurim, idhujtarët e refuzonin këtë dhe thoshin se ne jemi duke ecur në rrugën e të parëve tanë dhe thoshin: “Ne i gjetëm të parët tanë në këtë fé dhe ne jemi të orientuar gjurmëve të tyre”. (Zuhruf, 23) Populli arab tek të cilët u dërgua në mesin e tyre i Dërguari jonë -salAllahu alejhi ve selem- e ndoqën rrugën e të parëve të tyre në kundërshtim, kufër, devijim dhe përgënjeshtrim dhe i Dërguari jonë -alejhi selam- gjatë trembëdhjetë vite me radhë në Meke i thërriste për në njësimin e Allahut dhe braktisjen e shirkut në Allahun, mirëpo nuk i besuan atij përveç se një pakice e vogël, ata vazhdonin në arrogancën e tyre, e luftuan të dërguarin tonë ditën e Bedrit pastaj ditën e Uhudit pastaj ditën e Ahzabit me inatosje në kufër dhe devijim, idhujtarëve iu dolën në ndihmë shumë prej mohuesve arab, mirëpo Allahu Fuqiplotë e forcoi dhe e ndihmoi të dërguarin e Tij dhe besimtarët dhe ndodhi çfarë ndodhi nga dështimi i qartë i armiqve të Allahut ditën e Bedrit Allahu iu ndihmoi besimtarëve, pastaj ndodhi çfarë ndodhi në ditën e Uhudit nga sprova të cilën ua kishte caktuar Allahu robërve të Tij dhe ngjau ajo që u ngjau muslimanëve për shkaqe dhe arsye të ndryshme që i sqaroi Allahu në Kuran, pastaj erdhi lufta e Ahzabit në mes të Dërguarit -salAllahu alejhi ve selem- dhe pabesimtarëve, Allahu e ngriti ushtin e tij e ndihmoi robin e tij dhe e zbriti dënimin e tij mbi mohuesit kështu që ata u kthyen të humbur dhe të dështuar duke mos fituar asnjë mirësi, Allahu iu ndihmoi muslimanëve kundër armiqve të tyre, pastaj pas kësaj ndodhi lufta e Hudejbijes në vitin e gjashtë të hixhretit ndodhi në këtë

kohë ajo që ndodhi nga marrëveshja në mes të dërguarit dhe banorëve të Mekës, njerëzit jetuan dhjetë vite në qetësi pastaj kurejshit e thyen marrëveshjen kurse i Dërguari -alejhi selam- i luftoi ata në muajin e shenjtë të Ramazanit dhe Allahu bëri që të çlirohet Meka dhe filluan njerëzit të hynë në fenë e Allahut grupe - grupe dhe falënderimi i takon vetëm Allahut.

Kjo fe madhështore kërkon nga pasuesit e sajë që të kenë durim dhe qëndrueshmëri, të adhurohet Allahu me një adhurim të sinqertë, të bëhet davet (thirrje) për në këtë rrugë, të ndalesh tek kufijtë e Allahut dhe ti braktisësh ato që Allahu i ndaloi, kjo është feja e Allahut me të cilën Allahu i dërgoi të dërguarit e Tij dhe i zbriti librat e tij, kjo fe është me të cilën Allahu e dërgoi të dërguarin e tij Muhammedin -salAllahu alejhi ve selem- që të njësohet vetëm Allahu me adhurim të sinqertë të besohet Muhammedi -salAllahu alejhi ve selem- ti nënshtrohesh sheriatit të tij me fjalë, vepër dhe besim shtylla dhe themeli i kësaj feje është dëshmia "La ilahe il-lAllah" – S´ka të adhuruar tjetër me meritë përveç Allahut – për këtë fjalë Allahu i dërgoi të gjithë pejgamberët dhe s´ka Islam përveç se me këtë prej kohës se Nuhit deri tek koha e Muhammedit -alejhi salatu ve selam-, s´ka Islam përveç se me këtë fjalë "La ialhe il-lAllah" me fjalë, vepër dhe besim, pra muslimani thotë: "La ilahe il-lAllah" me gjuhën e tij dhe e vërteton atë me zemrën dhe gjymtyrët e tij, muslimani e njëson Allahun dhe e veçon vetëm atë me adhurim dhe distancohet nga çdo lloj adhurimi tjetër, kësaj patjetër duhet që ti bashkëngjitet edhe besimi në shpalljen e Muhamedit -alejhi salatu ve selam-, patjetër duhet të besohet vetëm Allahu i Vetëm dhe të adhurohet me një adhurim të sinqertë, patjetër duhet të besohen të gjithë pejgamberët të cilët u dërguan prej kohës së Nuhit deri tek Muhammedi -salAllahu alejhi ve selem- për arsye se s´ka Islam përveç se me këtë.

Në kohën e Hudit nuk konsiderohej njeriu musliman përveç se nëse e besonte Hudin -alejhi selam- duke e njësuar Allahun dhe duke e adhuruar atë me një adhurim të sinqertë dhe besimi në kuptimin e fjalës "La ilahe il-lAllah", gjithashtu në kohën e Salihut nuk konsiderohej njeriu musliman përveç se nëse besonte kështu në njësimin e Allahut dhe adhurimin e sinqertë të tij dhe besimin në Salihun se ai ishte i dërguar i vërtetë, dhe kështu pas këtyre çdo pejgamber dërgohej tek populli i tij patjetër obligohej që ta njësonte Allahun dhe besimin e atij pejgamberi i cili dërgohej tek ata dhe i fundit pejgamberë nga beni Israilët ishte Isai -alejhi selam- para Muhammedit -salAllahu alejhi ve selem- s´ka Islam përveç se kush besonte në të dhe që të pasohet ajo me të cilën erdhi ai i dërguar pasi që e kundërshtuan jehudit dhe e përgënjeshtruan u bënë pabesimtarë me këtë.

Pastaj e dërgoi Allahu, Muhamedin -salAllahu alejhi ve selem- vulë të pejgamberëve dhe i fundit i tyre, e bëri Allahu kusht që njeriu të hynë në Islam duke e besuar atë si pejgamberë dhe kështu patjetër të njësohet Allahu dhe të besohet në fjalën "La

ilahe il-lAllah" të bindet muslimani në kuptimin e saj që përmban kjo fjalë e që është: "Njësimi i Allahut dhe veçimi i tij me adhurim" - veçimi i Allahut me këtë dhe askush tjetër përveç Tij, duke besuar në Muhammedin si pejgamberë dhe se ai është pejgamberi i fundit dhe vula e të gjithë të dërguarve dhe se s´ka pejgamber pas tij, kështu e mësoi i dërguari jonë ummetin e tij dhe kështu argumenton libri i Allahut, thotë Allahu i Madhëruar: Nuk është tërë e mira (e kufizuar) t'i ktheni fytyrat tuaja kah lindja ose perëndimi, por mirësi e vërtetë është ajo e atij që i beson All-llahut, ditës së gjykimit, engjëjve, librit, pejgamberëve. (Bekare, 177) Patjetër duhet që të besohen të gjithë të dërguarit dhe i fundit i tyre Muhammedi -salAllahu alejhi ve selem-. Pasi që e pyeti Xhibrili -alejhi selam- Muhammedin -alejhi selam- për Imanin (besimin), tha: Të besosh në Allahun, melaiket e tij, librat e tij, pejgamberët e tij, ditën e fundit dhe kaderin të mirën dhe të keqën e tij.

Patjetër me Islamin dhe dëshminë se s´ka të adhuruar tjetër përveç Allahut dhe se Muhammedi është i Dërguar i Allahut duhet të besohen të gjithë pejgamberët dhe të dërguarit e mëhershëm, besimi në të gjitha melaiket, besimi në librat e zbritura tek pejgamberët -alejhimu selam-, pastaj besimi në kaderin (caktimin) e të mirës dhe të keqes, besimi në ditën e fundit, pastaj në ringjalljen pas vdekjes, pastaj besimi në xhennetin dhe xhehenemin dhe se kjo është hak (e vërtetë) dhe baza e të gjitha këtyre dhe më e rëndësishmja është besimi në Allahun dhe se vetëm Ai e meriton adhurimin.

Kjo është baza dhe kjo është më e rëndësishmja kurse çdo send tjetër është pasuese e kësaj, ai i cili dëshiron hyrjen në Islam dhe qëndrueshmërinë në të që dëshiron ta fiton xhennetin dhe të shpëton nga xhehenemi dhe që të bëhet nga pasuesit e Muhammedit -alejhi salatu ve selam- duhet patjetër ta realizon dëshminë "La ilahe il-lAllah Muhammedun Resulullah".

Realizimi i parë që duhet të bëhet është: "La ilahe il-lAllah" veçimi i Allahut me adhurim, besimi në të gjithë atë që ka lajmëruar Allahu për Të dhe i dërguari i Tij prej çështjeve të xhennetit, xhehenemit, librave, të dërguarve, ditës së fundit kaderin të mirën dhe të keqën e tij.

Realizimi i dytë që duhet të bëhet është: Dëshmia: "Enne Muhammden Resulullah, {Muhammedi është i dërguar i Allahut}" duke e besuar Muhammedin -salAllahu alejhi ve selem- se ai është rob i Allahut dhe i dërguari i Tij, e dërgoi Allahu atë tek të gjithë njerëzit dhe xhinnët, që ti thirr ata në njësimin e Allahut dhe besimin në të, ndjekjen dhe pasimin me të cilën ka ardhur i Dërguari -alejhi selam-, gjithashtu duke i besuar të gjithë pejgamberët e kaluar, pastaj besimi në të gjithë atë që ia ka shpall Allahu Muhammedit -alejhi selam- ndjekja dhe pasimi i saj prej namazit, zekatit, agjërimit, haxhit, xhihadit dhe shumë të tjerave.

I Dërguari -alejhi selam- kur pyetej për ndonjë vepër e cila e fut njeriun në xhennet dhe e shpëton atë nga zjarri i thoshte atij - Thuaj: "La ilahe il-lAllah Muhammedun Resulullah", ose i thoshte atij: Adhuro Allahun dhe mos i shoqëro Atij asgjë. Për këtë arsye kur e pyeti Xhibrili -alejhi selam- në hadithin të cilin e transmeton Ebu Hurejrete -radijAllahu anhu- tha: O i Dërguar i Allahut! Më trego çfarë është Islami? Tha: Islami është ta adhurosh Allahun dhe mos ti bësh shok në adhurimin e Tij, kurse në hadithin e Umerit -radijAllahu anhu- i tha: Islami është të thuash "La ilahe il-lAllah Muhamedun resulullah", ky hadith e komenton atë të mëparshmin sepse dëshmia se s´ka të adhuruar tjetër përveç Allahut kuptimi i saj është: Veçimi i Allahut me adhurim dhe ky është adhurim i Allahut dhe mos bërja shok në adhurimin e Tij duke besuar në të dërguarin e Tij -alejhi selam-.

Një herë erdhi një njeri tek i Dërguari -salAllahu alejhi ve selem- dhe i tha: O i dërguar i Allahut me trego një punë e cila më fut në xhennet dhe me shpëton nga zjarri i xhehenemit, i dërguari i tha: Adhuro Allahun dhe mos i bë shok Atij në adhurimin e Tij asgjë, pastaj tha: Dhe ta falësh namazin.

Pra, adhurimi i Allahut dhe mos shoqërimi në adhurimin e Tij ky është kuptimi i fjalës La ilahe il-lAllah, thotë Allahu i Lartësuar: Atëherë, dije se nuk ka të adhuruar tjetër pos All-llahut, kërko falje për mëkatin tënd. (Muhammed, 19) d.m.th.: Dije se vetëm Allahu është Ai i cili meriton adhurimin dhe se askush se meriton adhurimin përveç Tij, por vetëm Ai e meriton adhurimin dhe se vetëm ai është Zoti i vërtetë që se meriton askush tjetër adhurimin tjetër përveç Tij.

Vetë mohimi i idhujtarëve kuptimin e fjalës La ilahe il-lAllah ta bën të qartë kuptimin e kësaj fjale, sepse ata e kundërshtuan këtë fjalë pasi që e dinin se kjo fjalë ua hedh poshtë zotat e tyre dhe ua sqaron atyre se janë në humbje të qartë për këtë e mohuan këtë dhe thanë: A mendon ai t'i bëjë zotat Një Zot?, kurse Allahu tha për ta: Kur u thuhej atyre: "Nuk ka të adhuruar tjetër përveç All-llahut, ata e mbanin veten lart. Dhe thoshin: "A do t'i braktisim ne zotat tanë për një poet të çmendur?" (Saffat, 35-36), ata e kuptuan se kjo fjalë ua asgjëson zotat e tyre dhe ua bën të qartë kotësinë e tyre dhe se adhurimi i tyre nuk vlen aspak, është adhurim i kotë, kurse Zoti i vërtetë është Allahu i vetëm.

Të gjitha krijesat nuk kanë mundësi as të sjellin dëm as dobi dhe të gjitha janë nen sundimin e Allahut Fuqiplotë, janë robër të Allahut të Madhëruar dhe asnjë nuk e meriton adhurimin sepse Allahu Fuqiplotë është Krijuesi i çdo sendi, thotë Allahu i Madhëruar: Zoti juaj (që meriton adhurim) është Një, All-llahu, nuk ka zot pos Atij që është mëshirëplotë, gjithnjë mëshiron. (Bekare, 163) Dhe thotë Allahu Fuqiplotë: I adhuruari juaj është vetëm All-llahu, që përveç Tij nuk ka zot tjetër, e dituria e Tij ka përfshirë çdo send. (Ta Ha, 98)

Pra, obligim është për gjithsecilin besimtarë dhe besimtare prej xhinnëve dhe njerëzve që ti kushton shumë kujdes kësaj derisa të jetë e qartë për të sepse baza e fesë dhe më e rëndësishmja e sajë është adhurimi i Allahut të vetëm dhe njëheritë ky është kuptimi i fjalës "La ilahe il-lAllah", që donë te thotë: S`ka të adhuruar tjetër me meritë përveç Allahut, pastaj për realizimin e kësaj fjale duhet që ti bashkëngjitet edhe besimi në të dërguarit dhe në vulën e pejgamberëve Muhammedin-salAllahu alejhi ve selem- , besimi në melaiket, në librat, në ditën e fundit dhe në kadan dhe kaderin e Allahut dhe besimi në të gjitha ato që ka lajmëruar Allahu dhe i dërguari i Tij.

Patjetër e gjithë kjo duhet që të realizohet për të hyrë njeriu në Islam, shumë njerëz mendojnë se fjala "La ilahe il-lAllah" apo fjala "Esh`hedu en la ilahe il-lAllah ve enne Muhamemden resulullah" i mjafton për të qenë musliman edhe nëse bën çfarë të donë, kjo është prej injorancës se thellë, sepse kjo fjalë nuk është vetëm fjalë që shqiptohet me gjuhë mirëpo fjalë e cila ka kuptim të madh dhe patjetër duhet që të realizohet duke e shqiptuar dhe punuar me të dhe me atë që përmban kjo fjalë, kur njeriu thotë: "La ilahe il-lAllah" kurse ai e lufton Allahun dhe fenë e tij, i lutet dikujt tjetër pos Allahut ky person nuk e ka realizuar këtë fjalë, këtë fjalë e kanë thënë munafikat (dyfytyrëshat) në krye me Abdullah ibn Ubej ibn Seluli dhe me gjithë këtë ata janë në shkallën më të ulët të zjarrit, sikur tregon Allahu Fuqiplotë: S'ka dyshim, munafikët do të jenë në shtresën më të ulët (në fund) të zjarrit dhe për ta nuk do të gjesh mbrojtës. (Nisa, 146)

Pse? Sepse ata e than këtë fjalë vetëm me gjuhë kurse e mohuan me zemrat e tyre dhe nuk u bindën në të, nuk punuan sipas saj kështu që nuk iu solli dobi vetëm shqiptimi, kështu kushdo që e thotë këtë fjalë prej jehudive, krishterëve dhe adhuruesve të idhujve të gjithë janë në këtë rrugë, nuk iu bën dobi derisa të mos besojnë në kuptimin e saj dhe ti nënshtrohen Allahut me adhurim dhe ta zbatojnë sheriatin e Allahut.

Kështu edhe pasuesit e Musejleme gënjeshtarit, Esved el-Ansiut, Muhtar ibn ebi abid eth-Thekafiut të cilët pretenduan pejgamberin e tyre thoshin "La ilahe il-lAllah ve enne Muhameden resulullah", mirëpo pasi besuan se ka të dërguar pas Muhammedit -alejhi selam- mohuan dhe u bën renegat sepse ata e përgënjeshtruan fjalën e Allahut të Madhëruar: Muhammedi nuk ka qenë babai i asnjërit prej burrave tuaj por ai ishte i dërguari i All-llahut dhe vulë e të gjithë pejgamberëve. (Ahzab, 40) Muhammedi -alejhi selam- është vula e pejgamberëve dhe i fundit i tyre dhe kush pretendon pas tij pejgamberin bëhet kafir larg rrugës së drejtë, gjithashtu kush i beson atij që pretendon që është pejgamberë siç i besuan Musejlemetu gënjeshtarit në Jemame dhe Esved el-Ansiut në Jemen dhe Muhtarit eth-Thekafiu në Irak dhe të tjerëve pasi që i besuan këta

gënjeshtarë dhe than se këta janë pejgamberë, bën kufër (mohim) dhe e merituan që të luftohen dhe të mbytën.

Nëse ai i cili thirr se është pejgamberë bëhet pabesimtarë sepse ai pretendon diç që nuk i takon atij e përgënjeshtron Allahun, atëherë si do të jetë halli i atij i cili thirr në adhurimin e tij dhe thirr që të adhurohet përveç Allahut? S`ka dyshim se ky është me afër kufrit dhe devijimit.

Kush e adhuron dikë tjetër përveç Allahut, i kryen adhurimet për atë, miqëson për hir të tij dhe armiqëson për hir të tij ai ka bërë kufrin më të madh dha ka devijuar nga rruga e Allahut me një humbje të qartë, kush dëshmon për ndonjë krijesë se është pejgamberë pas Muhammedit -salAllahu alejhi ve selem- ai është pabesimtar dhe i devijuar, s`ka Islam as Iman përveç se duke dëshmuar se s´ka të adhuruar tjetër me meritë përveç Allahut me fjalë, vepër dhe bindje dhe se s`ka të adhuruar që e meriton adhurimin me meritë përveç Allahut dhe patjetër duhet të besohet Muhamedi si i dërguar i Allahut dhe besimi në pejgamberët e mëhershëm dhe besimi se ata e kanë quar në vend urdhrin e Allahut duke ua transmetuar njerëzve shpalljen.

Pastaj pas gjithë kësaj duhet të ngritët robi me të gjitha ato që ia ka obliguar Allahu atij prej ndalesave dhe urdhëresave, kjo është shtyllë që nuk mundet të konsiderohet robi musliman përveçse me këtë: Veçimi i Allahut me adhurim dhe besimi në atë që thërret fjala "La ilahe il-lAllah" pastaj të besohen pejgamberët dhe të dërguarit e Allahut, të besohet se ata e kanë kryer urdhrin e Allahut dhe e kanë quar në vend amanetin e Allahut -paqja e Allahut qoftë mbi të gjithë ata-, shumë prej injorantëve pretendojnë siç e cekëm edhe me lartë se kush thotë "La ilahe il-lAllah Muhammedun resulullah" bëhet besimtarë edhe nëse i adhuron pejgamberët apo idhujt, apo të vdekurit etj!! Ky është një xhehl (padituri) e madhe dhe fesad i madh dhe humbje e thellë, patjetër duhet të punuarit me kuptimin që përmban kjo fjalë dhe qëndrueshmëria në të dhe mos veprimi i ndonjë gjëje që ta prish këtë fjalë qoftë ajo fjalë, vepër apo besim, për këtë shkak thotë Allahu i Madhëruar në suren Fusilet: E, s’ka dyshim se ata që thanë: “All-llahu është Zoti ynë”, dhe ishin të paluhatshëm, atyre u vijnë engjëjt (në prag të vdekjes dhe u thonë): të mos u frikësoheni, të mos pikëlloheni, keni myzhde xhennetin që u premtohej. (u thonë) Ne kujdesemi për ju, si në jetën e kësaj bote, ashtu edhe në botën tjetër, kudo të keni atë që dëshironi dhe gjithçka kërkoni. (Fusilet, 30-31) Do të thotë se: Këta kanë thënë Zoti jonë është Allahu pastaj kanë qëndruar në këtë, e njësuan Allahun, iu nënshtruan vetëm atij dhe e pasuan atë që Allahu ishte i kënaqur dhe i braktisën mëkatet, pasi që qëndruan në këtë xenneti u bë vend i tyre dhe e fituan krenarin dhe nderin nga Allahu, kurse në ajetin tjetër në suren Ahkaf thotë Allahu i Madhëruar: Ata që thanë: “All-llahu është Zoti ynë dhe qëndruan

besnikërisht, për ta nuk ka frikë dhe ata nuk do të pikëllohen. Të tillët janë banues të xhennetit, aty do të jenë përgjithmonë, atë e kanë shpërblim pë veprat që i bënë. (Ahkaf, 13-14)

Prandaj o rob i Allahu bënë durim në këtë rrugë dhe kujdesu që ta kuptosh këtë derisa ta mësosh se gjëja më e madhe dhe më e rëndësishme është feja e Allahut, sepse s`ka Islam as Iman përveç se duke dëshmuar se s`ka të adhuruar tjetër me meritë përveç Allahut me fjalë, vepër dhe bindje dhe të dëshmosh se Muhammedi është i dërguar i Allahut me fjalë, vepër dhe bindje dhe besimi në të gjitha ato që ka lajmëruar Allahu dhe i dërguari i Tij për ato që kanë ndodhur dhe ato që do të vijnë, pastaj të veprosh me veprat e Islamit prej namazit, agjërimit, zekatit etj.

Njeriu i mençur nuk mashtrohet me thirrësit e devijuar të cilët thirrin në shirk, thirrin që të adhurohet tjetër kush pos Allahut, i shoqërojnë Allahut në adhurimin e Tij, i adhurojnë krijesat përveç Allahut dhe me këtë pretenduan se nuk bëhen pabesimtarë, sepse ata thonë "La ilahe il-lAllah", e shqiptuan më gjuhë kurse e kundërshtuan me veprat dhe fjalët e tyre të kufrit, e shqiptuan këtë fjalë kurse e prishën me shoqërimin që ia bën Allahut në adhurim duke adhuruar tjetër kënd, kjo nuk ua mbron gjakun dhe pasurin e tyre, transmetohet në dy sahihët nga ibn Omeri -radijAllahu anhuma- se i Dërguari i Allahut -salAllahu alejhi ve selem- ka thënë; Jam urdhëruar që ti luftoj njerëzit derisa të dëshmoj se s`ka të adhuruar tjetër me meritë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguar i Allahut, ta falin namazin, ta japin zekatin, kur ta bëjnë këtë, gjaku dhe pasuria e tyre janë të mbrojtura përveç me të drejtë të Islamit kurse llogaria e tyre është tek Allahu Fuqiplotë.

Kështu e sqaroi i Dërguari -salAllahu alejhi ve selem- se patjetër duhen këto të veprohen, në hadithin e Tarik ibn Eshijm-el-Eshxhaiij -radijAllahu anhu- se i Dërguari -salAllahu alejhi ve selem- ka thënë: Kush thotë La ilahe il-lAllah dhe e mohon atë që adhurohet përveç Allahut pasuria dhe gjaku i tij janë të ndaluara kurse llogaria e tij do të jetë tek Allahu Fuqiplotë, kurse në një variant tjetër: Kush e njëson Allahun dhe e mohon atë që adhurohet përveç Allahut i ndalohet derdhja e gjakut të tij dhe marrja e pasurisë së tij {i transmeton këto dy hadithe Imam Muslimi në Sahiun e tij}.

I Dërguari -salAllahu alejhi ve selem- me këto dy hadithe dhe të ngjashmet si këto e sqaroi se patjetër duhet të njësohet Allahu dhe të adhurohet me një adhurim të sinqertë dhe patjetër duhet të mohohet adhurimi i tjetër kujt përveç Allahut, kundërshtimi i atij dhe distancimi prej tij dhe duke e shqiptuar shehadetin, duke e falur namazin dhe duke i kryer obligimet e tjera të Islamit, ky është Islami i vërtetë kurse e kundërta e tij është kufri në Allahun Fuqiplotë.

Kjo bazë është ajo në të cilën ne duhet të kapemi dhe te ecim në të, ta njësojmë Allahun, ta adhurojmë Atë me një adhurim të sinqertë ku do që të jesh dhe ti

zbatosh urdhrat që Allahu i ka bërë farz dhe ti braktisësh ato që Allahu i ka ndaluar, me këtë bëhesh musliman dhe e meriton shpërblimin e Allahut dhe krenarin e Tij në dynja dhe ahiret, për këtë Allahu e ka zbritur fjalën e Tij: Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër pos që të më adhurojnë. (Dharijat, 56) me këtë ua bëri krijesave të qartë urtësinë e krijimit të tyre e që është adhurimi i Allahut të vetëm dhe se ata nuk janë krijuar kotë dhe pa qëllim por janë krijuar për këtë gjë të madhe: Për ta adhuruar Allahu Fuqiplotë dhe mos ti shoqërojnë atij asnjë send ta veçojnë atë me lutjet e tyre, ti frikësohen vetëm Atij, të shpresojnë vetëm tek Ai ti falen vetëm Atij dhe të agjërojnë vetëm për Të, therja të bëhet vetëm në emër të Tij dhe zotimi të bëhet vetëm për hir të Tij e shumë lloje të tjera të ibadetit, më këtë gjë Allahu i dërgoi të gjithë të dërguarit, sikur tregon për këtë Allahu i Madhëruar: Ne dërguam në çdo popull të dërguar që t’u thonë: “Adhuroni vetëm All-llahun, e largojuni djajve (adhurimit të tyre)!” (Nahl, 36)

Kush e vepron një vepër e cila është në kundërshtim me Islamin e prish këtë fjalë, sepse kjo fjalë i bën dobi atyre që e thonë kur punojnë me të dhe qëndrojnë në të e veçojnë Allahun me adhurim dhe e braktisin adhurimin e dikujt tjetër pos Allahut dhe qëndrojnë në atë çfarë përmban kjo fjalë i zbatojnë urdhrat e Allahut dhe i braktisin ndalesat të cilat i ka ndaluar Allahu dhe nuk e veprojnë ndonjë vepër e cila ua prish Islamin. Me këtë e meritojnë krenarin e Allahut, fitimin e lumturisë dhe shpëtimin nga zjarri.

Kurse ai i cili e prish këtë më fjalë apo vepër atëherë fjala "La ilahe il-lAllah" nuk i bën dobi atij dhe sikur ta shqiptonte njëmijë herë brenda një ore, nëse dikush thotë "La ilahe il-Allah Muhammedun resulullah", falët, agjëron e jep zekatin, e kryen Haxhin mirëpo thotë: Musejlemetu rrenacaku – i cili ka dalë në kohën e Muhamedit - salAllahu alejhi ve selem- është e vërtet se ai është i dërguar i Allahut- ky person bëhet pabesimtar dhe renegat dhe si bën asgjë dobi tek Allahu fjala "La ilahe il-lAllah", gjithashtu kush thotë se Muhtar eth-Thekafiu i cili ka dalë në Irak është i dërguar i Allahut i vërtetë dhe ata që kanë luftuar kundër tij kanë gabuar, ky bën kufër dhe bëhet renegat, apo kush thotë se Esved el-Ansiu i cili thirri se është pejgamberë në Jemen apo kushdo që pretendon se është pejgamberë dhe ai i cili beson duke thënë se kjo është e vërtetë bëhet pabesimtarë edhe nëse thotë "La ilahe il-lAllah" me miliona herë në ditë.

Dhe kështu kushdo që e thotë këtë fjalë kurse ai e adhuron Bedevin, apo Husejnin, apo ibn Ulwanin, apo e adhuron Muhammedin -salAllahu alejhi ve selem-, apo ibn Abassin -radijAllahu anhuma- apo e adhuron Abdul Kadir el-Xhejlanin apo adhuron të tjerë përveç këtyre iu lutet atyre kërkon nga ata ndihmë, zotohet për ta, kërkon nga ata kryerjen e nevojave etj., këtij nuk i bën dobi fjala "La ilahe il-lAllah" dhe më këto ai person bëhet pabesimtarë i humbur dhe nuk i vlen asgjë kjo fjalë atij.

Dhe kështu kush thotë "La ilahe il-lAllah" falet dhe agjëron mirëpo e shanë të Dërguarin -salAllahu alejhi ve selem-, apo tallet me të, apo thotë: Ai nuk e ka kryer shpalljen si duhet, apo e akuzon me ndonjë të metë, bëhet kafir (i dalë nga feja) edhe nëse thotë" La ilahe il-lAllah" me mijëra herë në ditë edhe nëse falet dhe agjëron, sepse këto që i ka thënë ai ia asgjësojnë fenë e Tij, për këtë arsye e kanë përmendur dijetarët -Allahu i mëshiroftë- në librat e tyre një kapitull dhe e kanë quajtur: Kapitulli dispozita e murtedit (renegatit) ai i cili mohon pas Islamit të tij dhe i kanë përmendur shumë lloje të tjera të fjalëve dhe veprave të cilat ia asgjësojnë islamin njeriut prej tyre këto që i përmendëm më lartë.

Dhe kështu kush thotë: "La ilahe il-laAllah" kurse e mohon obligueshmërin e namazit dhe thotë: Namazi nuk është obligim, apo agjërimi nuk është obligim, apo zekati nuk është obligim, apo haxhi nuk është obligim edhe nëse ka mundësi njeriu, ky person bën kufër sipas ixhmaut (pajtueshmërisë) së krejt dijetarëve dhe nuk i bën dobi fjala "La ilahe il-lAllah" as namazi i tij as agjërimi nëse e mohon obligueshmërin e tyre, nëse agjëron, falet dhe e adhuron Allahun mirëpo thotë zinaja (prostitucioni) është hallall, apo ndonjë haram tjetër në të cilin ka ixhma (konsensus) për të se është e ndaluar, ky person bën kufër (del nga feja) sipas të gjithë dijetarëve dhe i prishet feja e tij me këtë fjalë edhe nëse thotë" La ilahe il-lAllah Muhammedun resulullah" dhe falet e agjëron, kjo sepse me lejimin e zinas (prostitucionit) ai e përgënjeshtron Allahun i cili e ka ndaluar prostitucionin me fjalët e tij: Dhe mos iu afroni imoralitetit (zinasë), sepse vërtet ai është vepër e shëmtuar dhe është një rrugë shumë e keqe. (Isra, 32) Po e njëjta është edhe për atë i cili thotë: Alkooli dhe bixhozi janë hallall, ky bën kufër edhe nëse falet dhe agjëron edhe nëse thotë "La ilahe il-lAllah" kjo sepse ai bëhet kafir (pabesimtarë) sipas të gjithë dijetarëve muslimanë sepse është përgënjeshtrues i fjalës së Allahut i cili thotë: O ju që besuat, s'ka dyshim se vera, bixhozi, idhujt dhe hedhja e shigjetës (për fall) janë vepra të ndyta nga shejtani. Pra, largohuni prej tyre që të jeni të shpëtuar. (Maide, 90) mirëpo nëse ai që thotë kësi lloj fjalësh duke mos e ditur vendimin e sheriatit për shkak se jeton larg vendeve të muslimanëve dhe këtyre personave u sqarohet vendimi i sheriatit për këto fjalë, pas sqarimit nëse ai këmbëngul në lejimin e prostitucionit apo alkoolit dhe shumë ndalesave të tjera që ka konsensus për to bën kufër dhe del nga feja Islame.

Qëllimi me këtë është që ta din secili njeri se hyrja në Islam dhe shqiptimi i fjalës "La ilahe il-lAllah Muhammedun resulullah" nuk ia siguron atij gjakun dhe pasurin nëse ai e vepron ndonjë vepër e cila e nxjerr nga Islami.

Dhe kështu nëse njeriu falet, agjëron, e adhuron Allahun dhe e thotë këtë fjalë me mijëra herë në një mexhlis (vendtubim), pastaj thotë: Nëna ime është hallall për

marrëdhënie, apo motra dhe vajza e tij, bën kufër sipas të gjithë dijetarëve dhe behet murted (renegat) me këtë sepse e ka bërë hallall një gjë që Allahu e ka ndaluar.

Kështu nëse e përgënjeshtron një pejgamberë prej pejgambërve dhe thotë: Muhammedi është i dërguar i Allahut, unë i besoj atij, e njësoj Allahun dhe them" La ilahe il-lAllah" mirëpo them se Isai i biri i Merjemës është gënjeshtarë dhe nuk është i dërguar i Allahut, apo Musai apo Haruni apo Davudi apo Sueljmani apo Nuhi apo Hudi apo Salihu apo të tjerët prej të cilëve ka ardhur tekst nga Kurani për pejgamberin e tyre thotë ndokush se këta nuk janë pejgmaberë apo i shanë ata bën kufër me pajtueshmërinë e të gjithë muslimanëve dhe nuk i bën dobi fjala "La ilahe il-lAllah Muhammedun resulullah" as namazi dhe agjërimi i tij, sepse ai ka ardhur me diç që e përgënjeshtron Allahun dhe të dërguarin e Tij dhe i ka akuzuar të dërguarit e Allahut dhe kështu nëse një person vepron çdo gjë që ka urdhëruar Allahu, e adhuron Allahun, falet dhe agjëron mirëpo thotë zekati nuk është obligim, kush donë jep zekat kush nuk dëshiron nuk jep bën kufër sipas pajtueshmërisë së të gjithë dijetarëve dhe bëhet renegat dhe bëhet prej atyre që lejohet derdhja e gjakut të tyre sepse ka thënë zekati nuk është obligim dhe për shkak se e ka kundërshtuar fjalën e Allahut: Faleni Namazin dhe jepeni Zekatin... dhe i ka kundërshtuar argumentet e sunetit të cilat argumentojnë se zekati është obligim prej obligimeve të Islamit dhe është shtyllë prej shtyllave të tij.

Po kështu edhe nëse e len namazin edhe nëse thotë se është obligim (vaxhib) bën kufër sipas fjalës më të vërtetë të dijetarëve, bën kufër të madh sipas fjalës së të Dërguarit -salAllahu alejhi ve selem- “Marrëveshja në mes nesh dhe atyre (pabesimtarëve) është namazi, prandaj kush e len atë ka bërë kufër”. {Transmeton imam Ahmedi në Musnedin e tij me zinxhirë të vërtetë}, pastaj fjala e të Dërguarit -salAllahu alejhi ve selem- Në mes njeriut dhe shirkut dhe kufrit është lënia e namazit {Transmeton imam Muslimi në Sahihun e tij} dhe shumë ajete të tjera dhe hadithe të cilat argumentojnë për kufrin e atij i cili e len namazin, ai që dëshiron sqarim më të gjerë rreth kësaj le të kthehet tek librat e dijetarëve në mënyrë që ta shef se si e kanë përmendur dijetarët lënien e namazit prej daljes nga Islami.

Me këtë besimtari bëhet më i përpiktë për këtë fe dhe e kupton se fjala "La ilahe il-lAllah" është shtylla e fesë dhe kjo fjalë është themeli i gjithë fesë dhe se s`ka islam as iman përveç se duke e shqiptuar fjalën "La ilahe il-lAllah Muhammedun resulullah" dhe duke i besuar të gjitha ato me të cilat ka ardhur Muhammedi -salAllahu alejhi ve selem- dhe praktikimi i saj, pastaj besimi në të gjitha ato që ka lajmëruar Allahu në Kuran dhe i dërguari i tij në hadithet e tij dhe besimi në ato që i ka obliguar Allahu dhe në ato që i ka ndaluar Allahu dhe ndalja në kufijtë e Allahut.

Këto çështje i kanë sqaruar dijetarët dhe i kanë shpjeguar në librat e tyre dhe kanë bërë ixhma në to, prandaj obligohesh ti o rob i Allahut që ti kushtosh rëndësi dhe mos të mashtrohesh me fjalët e injorantëve dhe të humburve prej atyre që e adhurojnë dikë tjetër përveç Allahut të cilët devijuan në jetën e kësaj botë, të cilët nuk e njohën fenë e Allahut dhe kështu adhuruan bashkë me Allahun edhe tjetër kënd dhe pretenduan se ata me këtë nuk janë bërë kafira (pabesimtarë) sepse ata thonë: La Ilahe il-lAllah, ata me veprat dhe fjalët e tyre e prishën këtë fjalë dhe dije se kjo fjalë e cila është baza e fesë e prish nëse vjen me diç që është kufër dhe shirk i madh.

Sikur njeriu të dëshmon se s´ka të adhuruar tjetër me meritë përveç Allahut dhe se Muhammedi është i Dërguar i Allahut, falet, agjëron, dhe bën vepra të tjera të mira, mirëpo thotë se xhenneti nuk është i vërtetë dhe se xhehenemi nuk është i vërtetë, s`ka xhennet dhe s`ka xhehenem mirëpo të gjitha këto janë vetëm fjalë dhe s´ka të vërtetë këtu asgjë, ky bën kufër të madh me këtë fjalë dhe del nga feja e Allahut me pajtimin e të gjithë dijetarëve. Edhe nëse falet dhe agjëron ai i cili e thotë këtë dhe pretendon se është njësues i Allahut dhe mendon se e ka braktisur shirkun dhe thotë: Xhenneti nuk është i vërtetë dhe as xhehnemi nuk është i vërtet dhe se s´ka xhennet dhe as zjarr dhe thotë s`ka peshore (mizan) e as ditë të kiametit, s`ka ditë të fundit ai me këtë bëhet kafir i humbur sipas të gjithë muslimanëve.

Apo kush thotë se Allahu e din gajbën (të fshehtën) mirëpo nuk i din gjërat në realitetin e tyre, ai bën kufër me këtë fjalë dhe përgenjeshtrues i fjalëve të Allahut: Vërtet, All-llahu është i gjithëdijshëm për çdo gjë. (Ankebut, 63) Kjo sepse ky person e mangëson Allahun e Lartësuar dhe e ka sharë me këtë fjalë dhe me këtë e kupton o vëlla se dëshmia se s`ka të adhuruar tjetër me meritë përveç Allahut dhe se Muhamemdi është i Dërguar i Allahut është shtylla e besimit dhe më e rëndësishmja e saj mirëpo nuk i bën dobi thanësit të saj nëse e vepron një vepër prej veprave që janë në kundërshtim me Islamin dhe patjetër duhet të besohet Allahu, melaiket e tij, librat, të dërguarit dita e fundit dhe kaderi e mira dhe e keqja e tij.

Pas gjithë kësaj është obligim kryerja e obligimeve dhe braktisja e harameve (ndalesave) të Allahut, pastaj kush vjen me një vepër e cila është në kundërshtim më Islamin ia asgjëson fjalën "La ilahe il-lAllah" dhe bëhet renegat dhe pabesimtarë, mirëpo nëse vjen më ndonjë mëkat i cili nuk është kufër ia pakëson fenë e tij dhe ia dobëson imanin e tij dhe nuk bën kufër ai i cili bën zina (prostitucion) dhe pinë alkool duke besuar në ndalimin e tyre mirëpo feja e tij është e mangët dhe imani i tij është i dobët dhe ky person është në një rrezik të madh nga zjarri i xhehenemit dhe dënimi i tij nëse vdes në këtë gjendje, mirëpo nuk mbetët përgjithmonë nëse ka qenë njësues në Allahun mirëpo ai ka një kohë të dënimit që do ti përfundon aq sa donë Allahu. Kjo sepse mëkatet ia kanë pakësuar imanin e tij dhe ky ka vdekur në to pa u penduar.

Kundërshtimi i urdhrave të Allahut është dy lloje:

Lloji i parë : Nëse i kundërshton ato urdhra ia obligojnë daljen nga feja dhe ia asgjësojnë Islamin tërësisht dhe personi i tillë bëhet pabesimtarë ashtu siç e sqaruam më lartë.

Lloji i dytë: Kundërshtimi i disa urdhrave që nuk ia asgjëson njeriut Islamin mirëpo ia pakëson dhe dobëson dhe personi i tillë është në një rrezik të madh nga hidhërimi i Allahut dhe dënimi i Tij nëse nuk pendohet, si p.sh. ai i cili vdes në prostitucion apo në alkool apo në mos respektimin e prindërve apo në kamat ky është nen mëshirën e Allahut, nëse donë e falë nëse donë e dënon, argument është fjala e Allahut: S'ka dyshim se All-llahu nuk falë (mëkatin) t'i përshkruhet Atij shok (idhujtarinë), e përpos këtij (mëkati) i falë kujt do. (Nisa, 48) Sepse ai nuk bëhet kafir sepse nuk i bën hallall këto gjëra mirëpo i ka vepruar për shkak të pasimit të epshit dhe cytjeve të shejtanit, kurse sa i përket atij që e bën hallall prostitucionin apo alkoolin apo kamatën ai bën kufër siç e kemi përmendur më lartë, prandaj duhet të ketë kujdes njeriu këtyre gjërave dhe të ketë shumë kujdes dhe të jetë muslimani largpamës në këto gjëra dhe kjo që e përmendëm deri më tani është fjalë e "Ehli-Sunetit dhe Xhematit" dhe shokëve të Dërguarit -salAllahu alejhi ve selem- Allahu qoftë i kënaqur me të gjithë ata dhe me ata që i pasojnë këta me të mirë.

Allahu më furnizoftë mua dhe të gjithë muslimanët në qëndrueshmëri të kësaj feje dhe na dhuroftë neve të gjithëve kuptim në fe dhe qëndrueshmëri dhe Allahu na ruajt të gjithëve nga të këqijat tona dhe të këqijat e veprave tona, Ai është dëgjues dhe i pranon lutjet dhe shpëtimi i Allahut dhe begatia e Tij qoftë mbi robin e tij të Dërguarin tonë Muhammedin -salAllahu alejhi ve selem- mbi familjen e tij mbi shokët e tij dhe mbi të gjithë ata që e pasuan dhe e pasojnë me të mirë deri në ditën e Gjykimit.

Shejh Abdul Aziz ibn Abdullah ibn Bazi -Allahu e mëshiroftë-

Përgatiti: -Ebu Merjem-